# Karta e të drejtave të gruas dhe detyrat e saj në Islam

**Përgatiti: D. Ibrahim Nasir**

# Parathënie

Ky dokument është përgatitur për të sqaruar qëndrimin e sheriatit (legjislacionit) islam rreth çështjes më të përfolur në mesin e muslimanëve; çështjes së gruas, prej së cilës është sprovuar qytetërimi perëndimor, vesa e së cilës ka prekur disa shoqëri islame dhe logjikën e disa prej bijve të saj.

Ky dokument përmban sqarimin e çështjes më të rëndësishme rreth gruas, si dhe çështje të tjera që kanë të bëjnë me të në aspektin e themelimit dhe mbrojtjes, gjë të cilën e kërkon natyra e kësaj etape.

Ky sqarim është përpjekja e dhjetëra dijetarëve dhe mendimtarëve, në mënyrë që të arrinte në formën e dokumentit dhe përmbledhjes.

# Hyrje

Falënderimi i takon Allahut, paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të dërguarin e Tij Muhamed, familjen dhe shokët e tij.

Ky dokument është përgatitur për të sqaruar qëndrimin e sheriatit në lidhje me një nga çështjet më të rrahura në ditët tona, çështjen e gruas dhe të drejtat e saj në bashkësinë islame, sidomos në kohën e këtij turni që ka ndërmarrë perëndimi bashkëkohor.

Duke këshilluar kështu ymetin që të mos sprovohet në fenë e tij dhe për të shpalosur mëshirën e Allahut ndaj të gjithë njerëzimit, si pasojë e së cilës është ligjëruar për ta ky sheriat (legjislacion) i plotë dhe i drejtë për çdo kohë dhe vend.

E bëri të detyrueshme nxjerrjen e saj në këto momente tendenca armiqësore e qartë dhe me hapa të shpejtë ndaj vlerave të këtij ymeti, të cilën e ka ndërmarrë dhe e drejton Organizata Botërore nëpërmjet pikëpamjeve të saj laiciste, materialiste dhe shthurëse.

Nëse mundet që të komentohet kuptimi i shkaqeve të pamundësisë së qeveritarëve ndaj rezistencës armiqësore, ushtarake dhe politike, është e papranueshme pamundësia e dijetarëve dhe mendimtarëve të këtij ymeti ndaj kundërpërgjigjeve të luftës kulturore dhe mendore, sidomos kur shohim se armiqësia e kohëve të sotme dhe e së ardhmes është e përqendruar në pozicionet të cilat ata janë ruajtur.

Ndoshta edhe mundet që kjo armiqësi të ketë sukses në ndonjë etapë të saj apo në ndonjë shtet, duke rrëzuar pushtetin apo duke mposhtur ushtrinë e tij, por ajo nuk mundet kurrë që të ketë sukses në sundimin e popujve

muslimanë, vetëm se atëherë kur ata të humbin besimin në fenë e tyre, Allahu i Madhëruar ka thënë: “Një grup nga ithtarët e librit kishin dëshirë t'u shpiejnë në rrugë të gabuar por ata nuk mashtrojnë tjetër pos vetes së tyre, dhe nuk e vërejnë.” (Ali Imran: 69)
Sikurse ka thënë në një ajet tjetër: “Ata dëshirojnë që edhe ju të mos besoni sikurse nuk besuan vetë dhe bëheni të njëjtë.” (En Nisa: 89)
Ky realitet të shtyn në pohimin e një sërë bazash dhe vizionesh rreth një prej arenave në të cilën po bëhen përpjekje për ndikimin perëndimor plot ethe. Kjo është arena shoqërore dhe, veçanërisht, ajo e cila ka lidhje me gruan.
Bashkimi rreth këtyre bazave, nuk është gjë tjetër veçse fryt i njohurive që posedon ky ymet dhe pamje e kurimit pozitiv dhe evolues të reformatorëve të tij; kështu që bashkimi i tyre në të vërtetën d.m.th: mbrojtje e së vërtetës dhe kundërpërgjigje ndaj padrejtësive, si dhe përhapje e virtyteve të larta.
Jemi përpjekur në këtë dokument përmbledhës që të komentojmë e argumentojmë në mënyrë të shkurtër rreth këtyre pikave:

- Pikënisjet bazë.
- Bazat e sheriatit rreth të drejtave të gruas dhe detyrave të saj.
- Largpamësi komentuese dhe arsyetuese të disa prej këtyre bazave.
- Këshilla dhe kërkesa.



## E para: Pikënisjet bazë

Gjenden një sërë parimesh dhe pikënisjesh legjislative dhe reale të cilat orientojnë ndërtimin e bazave të Sheriatit rreth çështjes së gruas dhe të drejtave të saj, sikurse përcaktojnë arsyet, aksiomat, si dhe rrugën e kurimit të kësaj çështjeje.

**Nga më të rëndësishmet e tyre janë këto pikënisje:**

1. Besimi i patundur se baza e mirësisë dhe e së vërtetës - në lidhje me çështjet e kësaj bote dhe tjetrës- është Shpallja Hyjnore, qoftë nga Kurani apo Suneti i pastër, po ashtu dhe unanimiteti i bazuar dhe i marrë në konsideratë, po ashtu pranimi i tyre dhe kthimi tek to e mos kundërshtimi i tyre është nga bazat e besimit dhe kushtet e tij. Allahu i Madhëruar thotë në Kuran: *“Por jo, për Zotin tënd! Ata nuk janë besimtarë derisa të mos zgjedhin ty për të gjykuar në të gjitha mosmarrëveshjet mes tyre, derisa të mos mbetet në veten e tyre asnjë pikë kundërshtimi ndaj vendimeve të tua dhe derisa t’i pranojnë ato (vendimet e tua) plotësisht të nënshtruar*.” *Nisa, 65.* Është e njohur si shkak i domosdoshmërisë se prej njësimit të Allahut në Zotërim (Rrububije): është dhe besimi se gjykimi dhe ligjvënia është e drejtë e Allahut, në çështjet shoqërore, në ato individuale, si dhe në të gjitha aspektet e jetës. Ndërsa nga njësimi i Tij në Adhurim (Uluhije): është dhe besimi se të gjykuarit duhet të jetë tek Ai (libri i Tij) në çdo çështje.

2. Bindja e plotë mbi dobishmërinë e këtij Sheriati (legjislacioni islam) për t'u praktikuar në çdo kohë dhe çdo vend, si dhe gjithpërfshirjen e tij të të gjitha aspekteve të jetës. Besueshmëria e plotë ndaj kësaj feje, dispozitave tërësore dhe të pjesshme të saj, si dhe besimin se e gjithë mirësia, drejtësia dhe mëshira është e derdhur në të. Allahu i Madhëruar thotë: *“Sigurisht që ky Kuran udhëzon drejt më të drejtës dhe më të vërtetës dhe përgëzon besimtarët (e vërtetë të Allahut dhe të Dërguarit të Tij Muhamed a.s.) që punojnë me drejtësi, se do të kenë shpërblim të madh (Xhenetin).” Isra, 9.* Shkaku i kësaj sigurie është se këto dispozita kanë dalë nga Allahu Fuqiploti dhe i Urti, i Buti dhe i Gjithformuari, i cilësuar me dije gjithëpërfshirëse dhe urtësi të plotë. Allahu i Lartësuar ka thënë: *“A mos kërkojnë atëherë gjykimin e kohës së injorancës (padijes, para Islamit)? E kush është më i mirë në gjykim se sa Allahu, për një popull që ka një Besim të fortë?” Maide, 50.*

Ndaj rregullimi dhe ndreqja e çdo gjendjeje apo veprimi duhet patjetër që të jetë në përputhje me orientimin islam rreth së mirës dhe së keqes, të vërtetës dhe humbjes, dhe nuk duhet të jetë në përputhje me gjykimet e jomuslimanëve, apo bijve të këtij meti, atyre që janë ndikuar nga prej tyre. Allahu thotë në Kuran: *“...por tregohu i vëmendshëm ndaj tyre që të mos kthejnë e të largojnë nga disa gjëra të cilat Allahu t’i ka zbritur ty.” Maide, 49.*

3. Të qenët të vetëdijshëm mbi dështimin e metodave ligjore njerëzore –të cilët bien në kundërshtim me tekstet e shpalljes së Allahut- në konceptimet, vlerësimet, gjykimet dhe dispozitat që ata vendosin, sado që duken

të bukura dhe tërheqëse. Allahu i Lartësuar thotë: *“Po të kishte qenë ai prej dikujt tjetër e jo prej Allahut, sigurisht që do të kishin gjetur në të mjaft kundërthënie e mospërputhje.” Nisa, 82*. Normalisht duke pranuar që ato ndonjëherë arrijnë në të vërtetën, si pasojë e mbetjes së natyrshmërisë së pastër tek ata, apo të gjykuarit e drejtë.

Po ashtu të jemi të vetëdijshëm se origjina e të gjitha këtyre të këqijave prej të cilave po vuan sot njerëzimi, muslimanë apo jomuslimanë qofshin, është si pasojë e largimit të këtyre metodologjive nga referimi Islam. Allahu thotë: *“Shkatërrimi (poshtërsitë, mosbindja ndaj Allahut, mëkatet) ka dalë hapur në tokë e në det, i merituar për çfarë bënë e fituan vetë duart e njerëzve…” Rrum, 41.* Gjithashtu ka thënë: *“Po të kishte pasur në to (në qiej dhe në tokë) zota të tjerë përveç Allahut, atëherë padyshim që të dyja do të ishin shkatërruar. Lavdi i qoftë Allahut, Zotit të Arshit të Tij Madhështor; (Lart është Ai) nga çfarë i veshin Atij!” Enbija, 22.*

4. Besimi se feja islame është fe e drejtësisë, e cila mban drejtësi duke barazuar mes të ngjashmeve e duke veçuar midis të ndryshmeve. Gabon ai i cili thotë se Islami është fe e barazisë duke mos përmendur asnjë lloj kushti; sepse barazia e përgjithshme ndonjëherë kërkon që të bësh barazi mes atyre që janë të ndryshëm, atëherë ky është realiteti i padrejtësisë. Ndërsa ata që e përdorin barazinë dhe kanë kuptim me të drejtësinë, sigurisht që e kanë qëlluar kuptimin, por kanë gabuar në shprehje, sepse në Kuran nuk ka as edhe një shkronjë që të urdhërojë për barazi të pakufishme, por ai ka urdhëruar për drejtësi. Allahu thotë: *“Vërtet që Allahu urdhëron drejtësi dhe bamirësi” Nahël, 90*. Kështu që dispozitat e

Sheriatit janë të ngritura mbi bazën e drejtësisë, ajo bën barazi, atëherë kur barazia është drejtësi dhe bën dallime atëherë kur kjo është drejtësi. Allahu thotë: *“Dhe Fjala e Zotit tënd është plotësuar me vërtetësi dhe drejtësi. Askush nuk mund t’i ndryshojë Fjalët e Tij dhe Ai është Gjithëdëgjuesi, i Gjithëdituri.” En’am, 115*. D.m.th: me vërtetësi në ato që lajmëron dhe me drejtësi në ato që gjykon.

Kështu që Islami realizon lidhjet shoqërore në bazën e drejtësisë, ndaj dhe drejtësia kërkohet nga çdokush dhe në çdo gjendje. I Lartësuari thotë: *“…e mos lejoni që armiku dhe urrejtja ndaj të tjerëve t’ju bëjë që t’i shmangeni drejtësisë. Jini të drejtë: kjo është më afër përkushtimit dhe kini frikë Allahun.” Maide, 8.*

5. Në fushën e lidhjeve njerëzore, injoranca bashkëkohore perëndimore e konsideron “individualizmin” si vlerë bazë dhe si shkak i kësaj natyre e logjike në lidhjet mes njerëzve. Ajo ndërtohet mbi luftën dhe epërsinë, jo mbi bashkëpunimin dhe ndihmën, mbi egoizmin dhe përparësinë, jo mbi shpenzimin dhe altruizmin dhe ky është fryti i devijimit nga metodologjia që ka vendosur Allahu. Ndaj lufta e të drejtave mes mashkullit dhe femrës, e cila ka sunduar sot botën, nuk është vetëm se rezultat natyror mbi trashëgimin historik dhe kulturor të perëndimit, me rrënjët e tij mitologjike, i cili pranoi mendimin se armiqësia mes dy sekseve është pa fund dhe se gruaja është shkaku i gabimit të parë. Kjo trashëgimi mund të përputhet edhe me kultura të tjera, por pa as edhe një lloj dyshimi nuk i përket legjislacionit (Sheriatit) islam dhe as kulturës islame.

Të drejtat tek muslimanët nuk i përcakton burri e as gruaja, por i përcakton Allahu, i Mirënjohuri, i Gjithdituri, i Cili ka thënë: *“Është Ai (Allahu) i Cili ju ka krijuar prej një veteje (Ademit) dhe prej saj Ai krijoi palën e saj (Havanë), me qëllim që ai të shijonte kënaqësinë e jetës me të.” Araf, 189*. Por nëse ndodh që në realitetin e muslimanëve padrejtësi në të drejtat e një pale nga pala tjetër, kjo sigurisht që është si pasojë e devijimit të tyre nga feja, mos njohuritë e dispozitave dhe si shkak i besimit të dobët tek Zoti i tyre apo si shkak i ndikimit të ligjeve njerëzore tek ata, por ndoshta edhe si shkak i veprimit sipas traditave dhe imitimit të verbër, të cilat bien në kundërshtim me Sheriatin.

6. Nuk ka dyshim se lufta e jomuslimanëve ndaj muslimanëve është e vazhdueshme dhe i ka fillimet e saj që me fillimin e kësaj feje. Allahu thotë: *“Dhe ata kurrë nuk do të pushojnë së luftuari juve, derisa t’ju kthejnë juve prapa nga feja juaj (Besimi Islam), nëse kanë mundësi.” Bekare, 217.* Në kohërat në të cilët jomuslimanët dominojnë mbi muslimanët, shfaqet hipokrizia në mesin e muslimanëve dhe del hapur duke e mbrojtur atë çdokush i cili ka sëmundje në zemrën e tij dhe shtohen në mesin e tyre ata të cilët shkojnë pas tyre; ndaj është detyrë luftimi dhe pengimi i hipokritëve me të gjitha forcat. Allahu thotë: *“O Pejgamber! Lufto fort kundër mosbesimtarëve dhe hipokritëve dhe ji i ashpër kundër tyre. Vendbanimi i tyre është Xhehenemi - dhe vërtet më i keqi është ky fund.” Teube, 73.* Po ashtu, Ai thotë: *“Ata janë armiqtë, pra ruajuni prej tyre. Allahu i mallkoftë! Si shmangen nga Rruga e Allahut!” Munafikun, 4.* Duke qenë të kujdesshëm nga metodat mashtruese të cilat përdorin shumica e tyre, ku njëra prej

tyre është: sjellja me tekstet e Sheriatit, duke i ndryshuar apo komentuar kuptimet, shprehjet dhe qëllimet e saj me dyshime të sëmura.
Sikurse duhet që të këshillohen ata të cilët u shkojnë atyre prapa, -të cilët janë ndikuar nga realiteti i brishtë ekonomik dhe shpirtëror i muslimanëve- duke i humbur kështu krenaria me këtë fe dhe dispozitat e saj dhe të cilët janë ndikuar nga dyshimet dhe humbjet e tyre.



**E dyta: Bazat e Sheriatit rreth të drejtave të gruas dhe detyrave të saj**

Nuk është njohur në historinë e muslimanëve, përgjatë gjithë historisë së këtij ymeti problem me emrin "çështja e gruas", qoftë kjo në kohët e lavdisë dhe krenarisë së tij, apo dobësisë dhe thyerjes. Por kur perëndimi dhe gagaritësit e tyre i përcollën sëmundjet dhe dhimbjet e tyre tek të gjithë popujt, -bashkë me ta dhe muslimanët-, u shfaq ajo që njihet me emrin "çështja e gruas" duke thërritur për emancipimin (lirimin) e saj në shumicën e bashkësive islame me kuptimin laicist dhe perëndimor të emancipimit.

Ndaj në lidhje me këtë do të sqarojmë këtu disa baza të Sheriatit, të cilat janë gjykuese në lidhje me këtë çështje:

1. Gruaja është njëra pjesë e racës njerëzore. Allahu thotë: *"Dhe Ai (Allahu) është që krijon palët: mashkullin dhe femrën," Nexhm, 45.* Dhe ajo është njëra pjesë e vetvetes. Allahu thotë: *"O njerëz! Jini të bindur (dhe mbushni detyrimet) ndaj Zotit tuaj, i Cili ju krijoi ju prej një veteje (Ademit) dhe nga ajo Ai krijoi palën (bashkëshorten) e saj," Nisa, 1.* Kështu ajo është shoku i burrit në origjinë, zanafillë dhe përfundim. Ajo është ortak me të në ndërtimin e gjithësisë, -çdo kush në sferën që i përshtatet- pa dallim mes tyre në aspektin e përgjithshëm të fesë, në njëshmëri dhe besim, shpërblim dhe dënim, si dhe në aspektin e përgjithshëm të

legjislacioneve rreth të drejtave dhe detyrave. Allahu thotë: *“Kushdo që punon të drejtën e të mirën, burrë a grua qoftë, duke qenë besimtar i vërtetë, sigurisht që Ne do t’i dhurojmë atij jetë të mirë (në këtë botë duke qenë i respektuar e i kënaqur dhe furnizim e jetesë sipas Ligjit të Allahut) dhe (në Botën Tjetër) Ne do t’ua paguajmë padyshim atyre shpërblimin sipas veprave të tyre më të mira që ata i kanë punuar.” Nahl, 97.* Ndërsa Profeti (salallahu alejhi ue selam) ka thënë: “Gratë janë partnerët e burrave.” Ebu Daudi dhe Tirmidhiu. Duke u nisur nga kjo, Allahu vendosi që peshorja nderimit tek Ai të jetë devotshmëria. I Lartësuari thotë: *“Padyshim se tek Allahu më i nderuari prej jush është ai që është më i devotshmi.” Huxhurat, 13.* Nuk mund të gjesh diçka më me vend dhe më të saktë për të shprehur diçka të tillë se shprehja *“Ju jeni (pjesëtarë të barabartë) prej njëri-tjetrit.”* Në fjalën e Allahut: *“Në këtë mënyrë Zoti i tyre e pranoi prej tyre (duanë e tyre dhe iu përgjigj atyre): “Unë kurrë nuk do të lejoj që të humbasë vepra e kujtdo prej jush, mashkull qoftë apo femër. Ju jeni (pjesëtarë të barabartë) prej njëri-tjetrit.” Ali Imran, 195.* Kështu ata janë të njëjtë në aspektin e përgjithshëm të fesë dhe Sheriatit, si dhe në peshoren e Allahut.

Ka dashur Krijuesi me Urtësinë e Tij që burri të mos jetë si gruaja në cilësinë e krijimit, cilësi dhe ndërtim, kështu që si pasojë e këtij ndryshimi në krijim, ndodh edhe ndryshimi në forcën dhe aftësitë trupore, ndjeshmëri dhe dëshira. Allahu i Madhëruar thotë për burrin: *“...dhe djali nuk është si vajza” Ali Imran, 36.*

Ndërsa për gruan ka thënë: *“(A duan ata për Allahun) një krijesë e cila rritet në zbukurime (duke veshur mëndafsh e stoli ari, d.m.th. femra) dhe e cila në ndonjë mosmarrëveshje nuk mund ta mbulojë vetveten, edhe po të jetë e pastër?” Zuhruf, 18.*

Në këtë mënyrë si shkak i këtij ndryshimi në krijimin mes dy gjinive janë varur një sërë dispozitash dhe ky ndryshim ka shkaktuar –me urtësinë e plotë të Allahut, të Gjithditurit, të Gjithinformuarit-, dallueshmëri mes tyre në disa dispozita të Sheriatit, si dhe në funksionet dhe detyrat të cilat i përshtaten cilësive të çdonjërit prej tyre. Allahu i Madhëruar ka thënë: *“Padyshim që i Tij është Krijimi dhe Komandimi. I Shenjtëruar dhe i Lartësuar qoftë Allahu, Zoti i gjithë botëve.” Araf, 54*. Kështu që ajo është dëshira ekzistuese dhe përcaktuese e Allahut në krijim dhe ekzistencë dhe kjo është dëshira e Tij legjislative dhe ligjvënëse në çështjen e dispozitave dhe drejtimit. Ndaj mund të themi se janë takuar dy dëshirat në çështjet e burrit dhe gruas në lidhje me dobitë krijuese, ndërtimin e universit dhe rregullsinë e jetës së individit dhe shoqërisë.

2. Janë vendosur si pasojë e këtij realiteti, dispozita tërësore të Sheriatit të cilat janë po aq të pandryshueshme sa pandryshuemëria e këtij realiteti, prej tyre janë: dispozitat e familjes. Në Islam, familja është unioni i ndërtimit të shoqërisë, mbi forcën dhe bashkimin e saj është i ndërtuar sigurimi dhe mirëqenia e shoqërisë.

Familja në Islam synon plotësimin e qëllimeve të saj duke shkëmbyer qetësinë, mëshirën dhe dashurinë mes pjesëtarëve të saj. I Lartësuari thotë: *“Dhe nga Treguesit*

*e Tij është se Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën (gratë) në mesin tuaj, që ju të mund të gjeni prehje tek ato dhe Ai vendosi mes jush dhembshuri e mëshirë." Rrum, 21..*

Kështu gruaja ka rolin kryesor në forcimin e familjes dhe lidhjen e saj, ndaj çdo çrregullim që vjen nga gruaja në kryerjen e rolit të saj ndaj familjes, reflekton një gjë e tillë negativisht tek pjesëtarët e tjerë të familjes.

Shoqëria e shëndoshë qëndron e palëkundur në përplasjen me marrëzitë e injorancës bashkëkohore, të cilat e nënvleftësojnë rolin e gruas në familje, apo rëndësinë e përgjegjësisë që ajo ka kundrejt saj e cila është puna më e vlefshme që mund të kryejë gruaja në shërbim të interesit të familjes dhe shoqërisë.

Sikurse në të kundërt burrit i kërkohet që të përballojë vështirësitë e kujdestarisë, detyrë kjo të cilën ia ka ngarkuar Sheriati i nderuar. I Lartësuari thotë: *"Burrat janë mbrojtësit dhe mbajtësit e grave, sepse Allahu e ka krijuar njërën palë prej tyre të shquhet mbi tjetrën, e edhe sepse ata shpenzojnë (për t'i mbajtur ato) nga mjetet e tyre të jetesës." Nisa, 34.* Ndërsa në një ajet tjetër thotë: *"Dhe ato kanë të drejta (mbi burrat e tyre për shpenzimet, për jetesën, për pasurinë) të barabarta (me të drejtat e burrave) mbi ta në atë shkallë që është e arsyeshme, por burrat kanë një shkallë më tepër (përgjegjësie) mbi to." Bekare, 228.*

Kujdestaria në këtë kontekst, d.m.th: drejtimi i një shoqërie të vogël –familja-, me të cilën është nderuar burri duke mos qenë i komanduar apo i shtypur për diçka të tillë, sikurse një gjë e tillë është edhe në dobinë e gruas, shtëpisë dhe familjes, sepse përgjegjësia e shpenzimit për të, kërkimi i furnizimit dhe ruajtja e kujdesja janë detyrë për burrin, ndaj dhe ai meriton

bindjen e cila është nga veçoritë e drejtuesit, duke e ditur se kjo bindje është në të mira dhe nuk është e përgjithshme, sikurse ka thënë Profeti (salallahu alejhi ue selam): "Vërtet bindja është në të mira." Buhariu dhe Muslimi.

3. Burri është i obliguar të shpenzojë për gruan dhe ky shpenzim është e drejtë e gruas dhe pjesë e përcaktuar në pasurinë e tij. Kështu që nuk lejohet anashkalimi dhe lënia e saj kur njeriu është i mundshëm për diçka të tillë. Allahu thotë: *"I pasuri le të shpenzojë sipas pasurisë së tij dhe ai, burimet e të cilit janë të kufizuara, le të shpenzojë sipas asaj që atij i ka dhënë Allahu. Allahu nuk rëndon kënd përmbi atë që Ai i ka dhënë atij. Allahu do të sigurojë pas vështirësisë, lehtësi." Talak, 7.* Kjo e drejtë nuk ka lidhje me të drejtën e saj për të poseduar pasuri dhe përdorimin e tij për interesa të saj, përmes dëshirës dhe kujdesjes së saj të pavarur sikurse burri. Kjo e drejtë është e pa zëvendësueshme -dhe e prerë-, në Sheriatin e pastër. Kështu që nëse injoranca bashkëkohore e konsideron gruan të mangët në aftësinë e saj për përvetësimin e pasurisë dhe përdorimin e saj, deri pothuajse në gjysmën e dytë të shekullit njëzetë –sikurse gjendet në ligjet latine-, në të kundërtën, gruaja në Islam konsiderohet person me aftësi dhe juridiksion të plotë në këtë fushë, duke mos patur ndryshim nga burri.

4. Marrëdhëniet midis burrit dhe gruas në shoqërinë islame dhe brenda familjes ndërtohen në bazën e plotësimit mes funksioneve të tyre –ose siç quhet ndryshe plotësimi funksional-, nga qëllimet e të cilit

është: gjetja e qetësisë dhe prehjes për burrin dhe dashurisë e mëshirës mes tyre. Allahu i Madhëruar thotë: *“Dhe nga Treguesit e Tij është se Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën (gratë) në mesin tuaj, që ju të mund të gjeni prehje tek ato dhe Ai vendosi mes jush dhembshuri e mëshirë.” Rrum, 21.* Në gjuhën arabe nuk ka shprehje më precize se “prehje” dhe ndoshta e njëjta gjë është dhe për gjuhët e tjera, ku ajo përmban një sërë kuptimesh, prej tyre: qetësi, mëshirë, siguri dhe miqësi, gjë e cila jep pasoja pozitive tek fëmijët e më pas edhe tek e gjithë shoqëria.

Kështu që nëse dy gjinitë ndryshojnë në cilësitë organike, energjike dhe psikologjike, atëherë patjetër që do të kenë dallime në funksionet shoqërore dhe integrimin mes dy gjinive në përgjegjësitë dhe të drejtat e tyre, dhe nuk ka dyshim se kjo është fryti i drejtësisë në të cilin janë ndërtuar lidhjet dhe marrëdhëniet në Islam.

Duke u nisur nga ky aspekt, Sheriati caktoi sferën e veprimtarisë së burrit në këtë jetë dhe karakteret e saj, sikurse caktoi dhe sferën e veprimtarisë së gruas, bazën dhe karakteret e saj, kështu që e gjen atë të përshtatshëm në atë mënyrë që e pranojnë mendjet e shëndosha dhe natyrshmëritë e drejta, gjë me të cilën ndodh plotësimi, ekuilibri dhe siguria shoqërore duke mos bartur askush prej tyre më tepër se sa i takon, gjë kjo që përkon me natyrën dhe zakonet.

Ndaj dhe konsiderohet padrejtësi dhe krim që gruaja të bartë barrën e burrit duke mos patur nevoja personale apo shoqërore, sepse një gjë e tillë pasqyron agresion ndaj drejtësisë në të drejtat dhe detyrat e tyre, sikurse në

të njëjtën kohë pasqyron dhe agresionin ndaj dinjitetit të gruas dhe femërinë e saj.

5. Qartësia në caktimin e rolit të gruas në jetë, sigurisht që të orienton për arsimimin e saj, ndaj dhe theksojmë këtu se arsimimi është detyrë e caktuar nga Sheriati, në ato çështje me të cilat nuk mund të plotësohet adhurimi i Allahut vetëm se me to, si njohja e bazave të besimit, llojet e adhurimeve etj. Kjo është një sferë ku gruaja dhe burri janë të njëjtë, Profeti (salallahu alejhi ue selam) ka thënë: “Kërkimi i dijes është detyrë për çdo musliman.” Ibnu Maxhah. Kështu menjëherë mbas kësaj bëhen detyrë me radhë të gjitha njohuritë në saj të funksionit dhe përgjegjësisë që ajo ka dhe çdo njohuri tjetër shtesë është diçka vullnetare dhe të cilat nuk duhet që të konkurrojnë me kërkesat dhe veprat jetësore dhe ato të ahiretit.

6. Sheriati Islam –duke u përshtatur me natyrshmërinë dhe duke ruajtur drejtësinë- ka ruajtur për gruan disa të drejta shoqërisë, rëndësia e të cilave kanë epërsi shumë më të madhe se të drejtat që përmban “karta e të drejtave të njeriut” e caktuar nga Kombet e Bashkuara, e cila është e ndërtuar mbi barazinë dhe ngjashmërinë. Por injoranca bashkëkohore tregohet indiferente nga këto të drejta dhe nuk i vë rëndësi atyre. Prej këtyre mund të përmendim:

E drejta e gruas në martesë sipas Sheriatit Islam, e drejta e saj për të qenë nënë dhe e drejta e saj që të ketë një shtëpi ku të jetë edukatore e cila është mbretëria e vogël e saj, në atë mënyrë që i mundëson asaj kryerjen e

detyrave të cilat janë normale dhe që i përshtaten natyrshmërisë së saj. Ndaj çdo ligj i cili shmang mundësitë e gruas për martesë, konsiderohet shkelje e të drejtave të saj dhe padrejtësi për të.

Gruaja -në Sheriatin Islam- ka të drejtë në zgjedhjen e bashkëshortit të saj, brenda kufijve të thënies së Profetit (salallahu alejhi ue selam): “Nëse ju vjen dikush që jeni të kënaqur për fenë dhe moralin e tij, atëherë martojeni…” Ibnu Maxha. Sikurse në të njëjtin kohë ajo gëzon të drejtën që të mos qëndrojë me të –nëse jeta bashkëshortore nuk ecën ashtu siç duhet-. Tekstet që përcaktojnë një gjë të tillë janë të shumtë, të qartë dhe është detyrë kthimi tek ato në raste mosmarrëveshje dhe në dhënien e gjykimit rreth dispozitave të tilla.

7. Ndershmëria dhe ruajtja e saj, është nga bazat tërësore të Sheriatit, e cila ka ardhur ndër bazat e Sheriatit për ruajtjen e pesë gjërave të domosdoshme, në konsiderimin e të cilave ka një unanimitet të plotë dhe tek të cilat kthehen të gjitha dispozitat e Sheriatit, dhe këto janë: ruajtja e fesë, individit, nderit, logjikës (mendjes) dhe ruajtja e pasurisë. Çdo cenim që i bëhet principit të nderit, sigurisht që është luftë ndaj Sheriatit dhe bazave të tij, njëkohësisht dhe shkelje e të drejtave të gruas, të burrit, familjes dhe gjithë shoqërisë, sikurse në të njëjtën kohë është dhe përhapje e poshtërsive mes besimtarëve. Allahu i Lartësuar ka thënë: *“Sigurisht ata të cilët duan që marrëdhëniet e paligjshme imorale të përhapen mes besimtarëve, do të kenë dënim të dhimbshëm në këtë botë dhe në Botën e Pastajme dhe Allahu di atë që ju nuk e dini.” Nur, 19.*

Duke u nisur nga kjo, I Urti dhe I Gjithinformuari vendosi dispozita për ruajtjen e këtij principi, kështu që urdhëroi për martesë dhe i dha rëndësi të madhe asaj, sikurse e konsideroi aktin e saj një besë të fortë, ku thotë në fjalën e Tij: *"...dhe në të njëjtën kohë ato kanë marrë prej jush besë të fortë e të shenjtë?" Nisa, 21.*

Po ashtu për të ruajtur nëpërkëmbjen dhe shkeljen e këtij principi, ndaloi imoralitetin për të dyja gjinitë –si për burrat dhe gratë njësoj- dhe e konsideroi një gjë të tillë si ligësi dhe poshtërsi: *"Dhe mos iu afroni marrëdhënieve të paligjshme (zinasë). Padyshim që ajo është ligësi (kalim i kufijve, poshtërsi) dhe rrugë e keqe." Isra, 32.* Sikurse i mbylli rrugët të cilat të afrojnë drejt saj, si vetmia mes dy gjinive, përzierjen e burrave me gratë, lajkatimin në fjalë nga ana e gruas, si dhe u përqendrua në ndalimin rreth dëshirave për përhapjen e paturpësive në mesin e muslimanëve duke urdhëruar kështu dispozitat e mbulesës për gruan dhe uljen e shikimeve. Për po të njëjtin shkak, gjithashtu vendosi sanksione për ata që e cenojnë këtë princip duke vendosur dënimin për imoralitetin, dënimin mbi shpifjen si dhe dënimin mbi qortimin, e gjithë kjo për të ruajtur virtytet dhe kujdesjen për nderin.

8. Mbulesa e gruas konsiderohet një prej mbrojtësve bazë të cilat ruajnë virtytin, nderin dhe turpin, po ashtu pengon dhe përhapjen e poshtërsive dhe nga ana tjetër ajo është shenjë e krenarisë me dispozitat e Sheriatit si dhe realizim i nderit të gruas, burrit dhe gjithë shoqërisë.

Mbulesa nuk është diçka vullnetare, për të mos menduar se ajo është thjesht një simbol në të cilën gruaja mund të zgjedhë mes vendosjes apo jo të saj, por ajo

është detyrë që Allahu ka vendosur për gratë; në mënyrë që t'i mbrojë ato dhe si shenjë e për ndershmërinë e tyre, njësoj si shembujt e tyre prej nënave të besimtarëve, duke mos u lënë kështu vend dhe shans të prishurve dhe të pamoralshmëve që të prekin nderin e tyre, sikurse ka thënë Allahu i Madhëruar: *“O Pejgamber! Thuaju bashkëshorteve të tua dhe bijave të tua edhe bashkëshorteve të besimtarëve të lëshojnë vellon (mbulesën) e tyre mbi gjithë trupin e tyre. Kjo do të ishte më e mirë që ato të mund të dallohen (si gra të ndershme) që të mos i shqetësojë (e ngacmojë) askush. Dhe Allahu është gjithnjë Falës i Madh, gjithnjë Mëshirëplotë.” Ahzab, 59.*

Në kohët tona ka filluar një luftë e qartë kundër mbulesës, nga armiqtë e kësaj feje, si dhe nga ata që janë imoralët dhe duan që të bëjnë pazarllëqe e tregti me to - qofshin këta edhe prej muslimanëve të dobët-. Ndoshta kjo luftë ndonjëherë fshihet duke pranuar mbulesën si të drejtë, duke shëmtuar realitetin e saj dhe konsiderimin e saj thjesht si një traditë, por trashëgimia (tradita) mund të evoluojë dhe reduktohet, gjë e cila më pas çon edhe në anullimin e qëllimeve të saj.

Ne kur të jemi në gjendje të kuptojmë rëndësinë e mbulesës dhe vlerat e saj, sigurisht që do të na largohet habija e kësaj lufte  të ashpër ndaj mbulesës. Perëndimi –p.sh.- ka filluar që ta ngushtojë dhe ta kufizojë shumë konceptin e mbulesës, gjë të cilën nuk e bën me asnjë lloj veshje tjetër, i çdo lloj feje apo sekti tjetër, qoftë dhe pamjet e shembujt e mos dhënies së të drejtave të grave të mbuluara, qofshin këto kushtetuese apo në praktikën e përditshme, janë të qarta për të gjithë ata që e ndjekin këtë çështje, qoftë kjo në perëndim –i cili pretendon se

nga bazat e tij është mbrojtja dhe ruajtja e të drejtave individuale- , apo në disa shtete të botës islame të cilat kanë adoptuar laicizmin si kushtetutë të tyre.

9. Përderisa hixhabi është dispozitë e përcaktuar dhe detyrë e prerë; për ruajtjen e nderit të gruas dhe shoqërisë në përgjithësi; dhe stimulues i principit të virtytit dhe nderit, një tjetër dispozitë është e lidhur me këtë qëllim dhe e forcon atë. Kjo është lejueshmëria e poligamisë, realiteti i së cilës është shëmtuar me anën e trajtimit të saj nga mediat dhe veprimi i papërgjegjshëm i saj në disa raste edhe pse realiteti i zbatimit të kësaj dispozite –derisa edhe në shoqëritë jomuslimane- çon në ndihmesën e rolit dhe vlerave të gruas në shoqëri. Për ta parë më nga afër dhe më të qartë një gjë të tillë, shiko në shoqëritë të cilat e praktikojnë poligaminë, se ç’pozita dhe vlera të mëdha që ka gruaja dhe e kundërta ndodh në ato vende ku ndalohet -dhe ku poligamia konsiderohet si krim- kur gjen se gruaja ka vlerë dhe pozitë më të ulët.

Poligamia është një dispozitë e përcaktuar dhe detyrë e prerë, në të cilën është kusht final “drejtësia” dhe që realizon nderimin e gruas duke i mundësuar të martohet me nder dhe çiltërsi, pa marrë parasysh se ka qenë e vejë, beqare, e ndarë apo e madhe. Gjithashtu po të shohim nga një tjetër këndvështrim, shumë probleme shoqërore nuk mund të gjejnë zgjidhje vetëm se me anën e poligamisë, si p.sh: kur bashkëshortja është sterile (shterpë), apo e sëmurë, apo profesioni që ajo ushtron (i cili bën të pa mundur përballimin e kërkesave të bashkëshortit të saj) si dhe gjendja e saj ligjore, si nënshtetësia, e të tjera si këto të cilat nuk kanë zgjidhje

tjetër veç poligamisë, vetëm se me anë të divorcit. Porse divorci është gjëja më e urryer që mund të ndodhë mes dy bashkëshortëve, sepse ata të dy janë burim dashurie dhe mëshire për njëri-tjetrin. Poligamia, në shumë raste ndihmon edhe në ruajtjen e  pozitës së fëmijëve dhe kjo duke i mundësuar fëmijës jetim apo atij që ka humbur prindin, të gjejë një person tjetër që tashmë kujdeset për të, duke shmangur kështu endjen, rrugaçërinë dhe shtëpitë e fëmijës. I Madhëruari thotë: *“Dhe në qoftë se frikësoheni se nuk mund t’i trajtoni mirë jetimet, atëherë zgjidhni gra të tjera për martesë, dy ose tri ose edhe katër, por në qoftë se keni frikë se nuk jeni në gjendje që të mbani drejtësi (me to siç e meritojnë), atëherë vetëm me një, ose me ato (robëreshat) që i keni nën pushtetin tuaj. Kjo është më afër për t’ju ndaluar që të mos bëni padrejtësi.” Nisa, 3.*

Islami me këto dispozita ka parë dobinë e gjithë shoqërisë në përgjithësi, duke realizuar kështu qëllimin e martesës për të dyja palët dhe duke plotësuar nevojat individuale dhe shoqërore, siç janë: nderi, prehja, fëmijët edhe nëse ajo –ndonjëherë- përplaset me dëshirën aktuale dhe dobinë e ngushtë të gruas së martuar.



**E treta: Largpamësitë komentuese dhe arsyetuese të disa prej këtyre bazave.**

1. Islami pasi ka përcaktuar barazinë mes burrit dhe gruas në kuptimin e njerëzores dhe nderimin e të drejtat të cilat lidhen me qenien e përbashkët njerëzore, ka bërë dallime mes burrit dhe gruas në disa të drejta dhe detyra, sigurisht kjo e bazuar mbi dallimet e natyrës së çdonjërit prej tyre në drejtim të funksioneve dhe qëllimeve si dhe në dallimin e tipit që i është dhuruar çdonjërit prej tyre, në mënyrë që të ushtrojë secili detyrën bazë.

Nga këtu ka nisur një zhurmë e madhe të cilën e kanë sjellë konferencat e grave dhe pionierët e saj, por që e ngjallin herë pas here anëtarët e lëvizjes së grave dhe imituesit e tyre që janë në vendet islame, të cilët qarkullojnë idenë e barazisë mes dy gjinive.

Sigurisht që barazia në kuptimin e njerëzores dhe kërkesave të saj është diçka e natyrshme dhe kërkesë e drejtë, sepse burri dhe gruaja janë dy pjesët përbërëse të njerëzimit dhe Islami e ka përcaktuar diçka të tillë, në mënyrë të qartë duke mos lënë asnjë lloj dyshimi, por sa i përket barazisë së funksioneve jetësore dhe mënyrave të tyre, nuk e di se si mund të zbatohen?

Mos vallë konferencat dhe lëvizjet e grave, bashkë me anëtarët e saj; qofshin burra apo gra, kanë mundësi që të

ndryshojnë natyrën e gjërave? Apo që të ndryshojnë natyrën e krijimit të tyre?

E veçanta madhe e fesë islame është se Islami në të njëjtën kohë është fe dhe sistem aktual, i vendos dispozitat e tij rreth burrit dhe gruas në përshtatje me aktualitetin, duke e kuptuar natyrën njerëzore, ndaj që bën dallim mes tyre kur dallimi është ecje sipas realitetit të natyrshmërisë. Allahu i Lartësuar thotë: *“A nuk e di Ai i Cili ka krijuar? Dhe Ai është më i Buti dhe më Dashamirësi (ndaj robërve të Tij), i Mirënjohuri për çdo gjë.” Mulk, 14.*

Çdo lëvizje apo mendim i cili bazohet mbi përplasjen e normave shoqërore dhe natyrshmërinë njerëzore, nuk ka dyshim se do të përfundojë në një dështim të menjëhershëm dhe në një humbje të qartë. Pikërisht ky është shkaku i dështimit të lëvizjeve për emancipimin e gruas –aq sa edhe në vet vendet perëndimore- në realizimin e prirjeve të tyre edhe pse ka më shumë se një shekull e gjysmë që ka filluar kjo lëvizje. Normalisht një fenomen i tillë komenton prezencën e lëvizjeve rezistente në shoqëritë perëndimore, të cilat shtohen me kohën, normalisht sa herë që shfaqen gjurmët negative dhe vrasëse të lëvizjeve femërore. Është shenjë e urtësisë dhe e logjikës që të konsiderohen shoqëritë islame si shpresë për të tilla shoqëri, duke e filluar rrugën e tyre aty ku ato e kanë lënë dhe jo ku e kanë filluar, si dhe të marrin prej gjithë kësaj dëshminë e urtësisë që Islami solli për çështjen e gruas.

2. Sheriati Islam e ndalon dallimin e padrejtë ndaj gruas, i cili cenon të drejtat dhe që çjerr dinjitetin e saj. Në Sheriatin dhe dispozitat islame nuk ka dallim neveritës kundër gruas dhe as prirje ndaj burrit, me

përjashtim të asaj që mund të jetë në mendjet e të prekurve nga sëmundja e pesimizmit, apo të atyre që janë injorant kundrejt Sheriatit të pastër dhe të cilët nuk arrijnë të kuptojnë urtësinë e disa dallimeve natyrore, që si pasojë e të cilave gjenden më pas disa dallime në dispozitat e Sheriatit, apo funksionet dhe të drejtat jetësore të tyre. Sigurisht që çdo pretendim që kundërshton një dallim të tillë –qoftë ai që del nga armiqtë tendencioz, apo nga miqtë injorantë- nuk ka dyshim se është e bazuar në hamendje dhe argumente të pa baza.

Është thënë –p.sh.- se t'i japësh gruas gjysmën e asaj që meriton burri në trashëgimi, në shumicën e rasteve –kur ata janë në të njëjtën gradë në afërsinë me trashëgimlënësin- është pasqyrim i dallimit kundër gruas. Pa dyshim se kjo domethënie vjen si pasojë e kuptimit të barazisë dhe ngjasimit, si dhe shmangia nga kuptimi i drejtësisë mbi bazën e të cilit janë ndërtuar lidhjet në Islam dhe e cila kërkon që të jenë të drejtat sipas funksioneve dhe përgjegjësive.

Përderisa burri është i detyruar në Islam që të shpenzojë për nevojat e gruas, t'i japë dhuratën e martesës (mehrin), si dhe të shpaguajë gjakun për të, a nuk është prej drejtësisë që Sheriati në këtë aspekt të kujdeset për të në lidhje me trashëgiminë?! Sigurisht që mos shikimi tërësor në dispozitat e Sheriatit do të çojë patjetër në një gabim të tillë.

Është thënë –p.sh.- se konsiderimi i dëshmisë së dy grave të barabartë me atë të një burri, është pasqyrim i dallimit kundër gruas. Nuk ka dyshim se kjo është shkujdesje ndaj natyrës në të cilën Allahu i Madhëruar e

ka krijuar gruan –duke e ditur se diçka e tillë përmban në vetvete një urtësi të përkryer-. Kjo natyrë e cila mund ta çojë në humbjen e së vërtetës, ka bërë që bashkë me të të gjendet edhe një grua tjetër në dëshmi, në mënyrë që të ruhen të drejtat. Allahu i Lartësuar thotë: *"...kështu që nëse njëra harron, tjetra ia kujton..." Bekare, 282.* Duke e ditur se dëshmia e gruas pranohet në rastet të cilat janë specifikë e saj, si gjidhënia, pohimi i virgjërisë, të metat e brendshme që mund të gjenden tek gruaja etj.

Shembull tjetër që mendohet se është pasqyrim i dallimit kundër gruas, është aspekti se gjaku i gruas shpaguhet sa gjysma e gjakut të burrit. Një paqartësi e tillë sigurisht që gjunjëzohet menjëherë pasi bëhet e qartë se përfituesi nga ky shpagim, nuk është i vdekuri, burrë apo grua qoftë, por trashëgimtarët e tij. Në çdo sistem kompensimi i të dëmtuarit është në saj të dëmit, dhe dëmi ekonomik i cili prek trashëgimtarët pas vdekjes së mbajtësit dhe atij që kujdeset e shpenzon për ta –i cili në shumicën e rasteve është burri-, nuk është si dëmi që prek trashëgimtarët të cilëve u vdes një person që nuk i mban dhe nuk kërkohet prej tij që të shpenzojë për ta.

E vërteton një gjë të tillë ajo se kur përfituesi i shpagimit është vetë i dëmtuari, qoftë burrë apo grua -në rastet e shpagimeve të pjesshme (dëmeve në gjymtyrë, të cilat nuk shkaktojnë vdekjen e të dëmtuarit)-, atëherë gjykohet në mënyrë të barabartë mes burrit dhe gruas deri në ato kufij ku mendimet e dijetarëve nuk janë të njëjta në përcaktimin e tyre.

Nuk ka dyshim se kjo përpjekje për të sqaruar urtësinë e dallimit mes burrit dhe gruas në këto shembuj, -të cilat janë shembujt më të përfolura në pretendimin se ato janë pasqyrim i dallimit kundër gruas- shpalos qartë se

dallimi në disa dispozita është plotësimi i drejtësisë, është i përshtatshëm me tiparet e tyre dhe janë uniform me rregullat e Sheriatit.

3. Gruaja me ndërtimin e saj trupor, mendor dhe sentimental, është e përgatitur për një funksion të caktuar e cila kjo është detyra e amësisë dhe kërkesat e saj. Nëse ajo nuk e kryen një gjë të tillë, do të shkaktohet një humbje e forcës jetësore e cila është dedikuar për një synim të caktuar, duke e devijuar nga rruga e kërkuar.

Nuk kundërshtohet aspekti se pse gruaja punon kur kjo është e domosdoshme, apo kur e kërkon një gjë të tillë nevoja individuale apo shoqërore, por bëhet fjalë kur ajo jepet pas saj kur nuk është nevoja, apo thjesht vetëm që t'i përgjigjet kapriçove të të marrëve, me të cilat është prekur shoqëria njerëzore; si shkak i faktorëve historikë dhe kulturorë, apo si shkak i dëshirave për argëtim pa kufi që ka kjo shoqëri. Nuk ka sesi të mos vinë pas gjithë kësaj tufane të fuqishëm për shoqërinë. Kështu kjo çështje nuk pret që Islami ta pranojë, sepse ai nëse do ta pranojë do të heqë dorë nga merita e tij madhështore, e cila është: shikimi tek gjinitë njerëzore se ato janë plotësuese për njëra-tjetrën dhe se njerëzimi është domethënie e ekzistencës së lidhur mes brezave.

Gruaja në shumicën e rasteve nuk mund të jetë në të njëjtën kohë nënë dhe shërbëtore e të tjerëve, pra që të kryejë njëherësh dy funksione me gjithë nevojat e tyre në mënyrën e duhur. Pretendimet se kopshtet dhe edukatoret mund ta zgjidhin problemin e edukimit të fëmijëve, nuk qëndrojnë nëse do t'i shohim nga afër dhe do t'i bëjmë një analizë të mirëfilltë, sikurse një gjendje e tillë nga ana tjetër është edhe një sfidë në realizimin e

kuptimit të fjalës së të Plotfuqishmit: *“…që ju të mund të gjeni prehje tek ato…” Rrum, 21,* e cila është nga qëllimet më të larta të martesës dhe ndërtimit të familjes. Atëherë çfarë leverdie ka rritja e prodhimit material – nëse është e vërtetë një gjë e tillë-, kur ajo shkakton shkatërrimin dhe amullinë e prodhimit njerëzor?!

Islami kujdeset për natyrën njerëzore dhe nevojat e shoqërisë njëkohësisht, sepse e ka ftuar gruan për kryerjen e funksionit të parë të saj, duke qenë se është nga adhurimet për shkakun e së cilës ajo është krijuar, dhe tek e cila i është dhuruar aftësi gjeniale. Sikurse e ka bërë kujdesjen e saj detyrë të burrit, prej së cilës nuk mund të tërhiqet, në mënyrë që ajo të jetë e qetë nga meraku dhe shqetësimet e jetesës dhe që të jepet me të gjitha forcat për kujdesjen e prodhimit të shtrenjtë njerëzor dhe për të realizuar prehjen e kërkuar për kujdesjen ndaj bashkëshortit, fëmijëve dhe familjes. Më pas e rrethoi atë me përkujdesje dhe respekt, kur e nxiti bashkëshortin për të. I Madhëruari thotë: *“Dhe jetoni me to në mënyrë të ndershme.” Nisa, 19.* Ndërsa Profeti (salallahu alejhi ue selam) ka thënë: “Silluni mirë me gratë.” Muslimi. Po ashtu ka thënë: “Më i miri ndër jush është ai që sillet më mirë me gruan e tij.” Tirmidhiu. Si dhe kur nxiti fëmijët ndaj saj, Profeti (salallahu alejhi ue selam) kur e pyeti një burrë se për kë duhej të kujdesej më shumë? Ai u përgjigj: " Për nënën tënde.” Muslimi.

4. Islami e nxit muslimanin qoftë ai burrë apo grua që të punojë, por me kuptimin që Sheriati i ka dhënë punës, jo me kuptim të mbrapshtë apo të importuar. Kështu burri punon që të sigurojë furnizimin dhe të ndërtojë

shoqërinë, sikurse dhe gruaja punon në shtëpinë e saj dhe për ndërtimin e kreut të shoqërisë.

Për shkak të rëndësisë duam të vëmë në dukje një ide të gabuar që është e përhapur tek njerëzit në lidhje me punën, kur flasin dhe kërkojnë që gruaja të punojë, duke specifikuar si punë atë që teologët e quajnë “Punë me rrogë”, ose: ato punë të cilat i kryen gruaja kur është rrogëtare nën kujdesjen e një personi me të cilin nuk e lidh gjë tjetër veç materialit. Kështu asaj nuk i llogariten si punë ato që gruaja i kryen në shtëpinë e saj, si: edukimin e fëmijëve, plotësimin e nevojave të bashkëshortit, kujdesjen ndaj prindërve etj. Zakonisht gruaja e cila nuk është rrogëtare diskriminohet, duke e konsideruar si dembele (batalle apo që rri kot), sepse mos hyrja e saj në tregun e punës si rrogëtare d.m.th: se gjysma e shoqërisë është batalle (jo prodhuese). Ky mendim sigurisht që është një ide e gabuar dhe e cila është shfaqur tek një shumicë njerëzish –intelektualët dhe njerëzit e thjeshtë- me përjashtim të atyre që i ka mëshiruar Allahu, saqë ka arritur që gruaja nuk ka zgjidhje tjetër, ose të jetë “punëtore” jashtë shtëpisë së saj, ose të jetë (e pa punë) në shtëpinë e saj, apo thënë ndryshe: ose të punojë rrogëtare për të tjerët, ose të punojë e lirë në profesionin e saj të origjinës.

Defektet rreth këtij kuptimi e çojnë gruan që të ushtrojë presion ndaj vetvetes, familjes dhe shoqërisë, në mënyrë që ajo të shndërrohet nga qenia e saj si punonjëse e lirë në shtëpinë e saj, në punonjëse me rrogë jashtë shtëpisë. Normalisht një realitet i tillë shkakton padrejtësi ndaj saj, si dhe mangësi në detyrat që ajo ka karshi bashkëshortit dhe fëmijëve të saj, nga ana tjetër do të shkaktojë shtrëngim të mundësive për punë karshi

burrave. Një gjë e tillë do të çojë në shtimin e papunësisë, do të acarohen rezultatet negative të saj në fushën e sigurisë, ekonomisë dhe moralit. Do të pakësohen mundësitë për martesë dhe do të shtohet beqaria, si dhe nuk do të realizojë një shndërrim i tillë, vetëm se një qëllim mashtrues dhe gjendje të mjerë.

Përllogaritja e gruas si aktive në punët që ajo kryen – punët që i përshtaten asaj-, në çështje që vërtet e kërkon nevoja shoqërore dhe jo të jetë thjesht një iluzion, apo kur e kërkon nevoja personale, konsiderohet e lejuar dhe normale sipas Sheriatit, përderisa ajo është brenda kufijve të tij dhe nuk zgjerohet në të pa arsye. Por ekzistenca e nevojës shoqërore apo individuale për ushtrimin e punës nga disa gra, nuk e justifikon kërkesën e saj për të ngushtuar burrin në punët e tij, apo që të mos kujdeset për fushën e saj të origjinës.

Atëherë, këtu është me vend që të kujtojmë shoqërinë dhe organizatat qeveritare për përgjegjësinë që ato kanë në gjetjen e zgjidhjes së këtij problem apo pakësimin e tij, ose e pakta gjë të zvogëlojë ndikimet e tij. Për faktin se është padrejtësi e qartë që të ushtrojë gruaja të njëjtën punë që kryen burri, në orët e punës, territoret e saj, llojet e saj, kohët e saj (si puna me turne), koha e daljes në pension… e të ngjashme si këto, duke mos parë në funksionin bazë të saj që është ndërtimi i një shoqërie të shëndoshë, apo në natyrën e saj njerëzore. Sikurse theksojmë edhe njëherë për përgjegjësinë që kanë shoqëria dhe organizatat qeveritare në kurimin e varfërisë, i cili konsiderohet nga faktorët kryesorë që çojnë në vuajtjen e një numri të konsiderueshëm grash në mesin e shoqërisë dhe shtyrjen e tyre për të ushtruar punë të cilat nuk përkasin me natyrën e tyre.

5. Strategjitë e mësimdhënies dhe metodat e saj në shoqëritë muslimane, kanë nevojë që të rishikohen, në mënyrë që t'i kthejnë gruas nderin të cilin i ka dhënë Sheriati dhe që ta përgatisë atë për të ushtruar punët që i përshtaten natyrës së saj dhe të cilat nuk mundet që t'i mbulojë dot tjetër kush pos saj. Po ashtu kërkohet që të rikthehet ndërtimi strategjisë në mësimdhënien e gruas në vendet islame, i cili do të mundësojë të realizojë qëllimet bazë të mëposhtme:

1. Të nxjerrë grua që e adhuron siç duhet Zotin e saj.
2. Të nxjerrë grua që plotëson nevojat e burrit të saj.
3. Të nxjerrë grua që i edukon më së miri fëmijët e saj.
4. Të nxjerrë grua që di se si të kujdeset për shtëpinë e saj.
5. Të nxjerrë grua që të ndërtojë shoqërinë në fushat që janë specifikë e saj.

Problemi në mësimdhënien e gruas është se ajo ka të njëjtat metoda mësimarrjeje si të burrit, gjë kjo që shkakton përgatitjen e saj për bartjen e asaj që duhet ta bartë burri. Kjo vjen ngaqë ato janë përgatitur në të njëjtën mënyrë, kështu ata fituan të njëjtin mësim, dhe ky është  agresioni ndaj të drejtave dhe cenimi i nderit të saj.

Ngjarjet e këtyre kohërave kanë pohuar lidhjen mes këtij problemi me ndarjen, shtimin e beqarisë, streseve dhe problemeve familjare.

Kështu që del detyrë për shoqërinë dhe veçanërisht për njerëzit e dijes, që të qëndrojnë përballë çdo përpjekjeje, vendimi, apo pretendimi i cili çon në bashkimin e meshkujve me femrat në mësimdhënie, qoftë ky bashkim në qëllime, metoda apo programe; kjo në mënyrë që të ruhen qëllimet e Sheriatit të cilat ftojnë për plotësimin e dobive dhe shtimin e tyre, si dhe largimin e dëmeve dhe pakësimin e tyre, për arritjen e një jetese sa më të mirë, për ruajtjen e nderit të individit dhe për të realizuar ato që ka vërtetuar praktika në lidhje me dobitë e ndarjes së dy gjinive nga njëri-tjetri, dhe dëmet që sjell bashkimi i tyre.

6. Shoqëria islame është përgjegjëse për ngritjen e padrejtësisë ndaj çdo personi, duke vepruar kështu me urdhrin e Allahut, i Cili e ka ndaluar padrejtësinë mes robërve të Tij. Ai thotë: "O robërit e Mi, Unë ia kam ndaluar padrejtësinë vetvetes dhe e kam bërë atë mes jush të ndaluar, ndaj mos bëni padrejtësi!" Muslimi.

Nuk ka dyshim se nga padrejtësitë më të shpifura është padrejtësia ndaj gruas, sikurse e ka pohuar një gjë të tillë edhe i Dërguari (salallahu alejhi ue selam): "O Zot, Unë e ndaloj nëpërkëmbjen e të drejtës së të dobëtëve, jetimit dhe gruas." Nesai.

Në realitet padrejtësia ndaj gruas është përshkallëzuar duke i përfshirë të gjitha llojet e saj: si mosdhënia e të drejtave, nëpërkëmbja e nderit, sjellja jo e mirë, shfrytëzimi i dobësisë së saj; qoftë ajo nënë, bashkëshorte apo bijë. E gjithë kjo vjen si pasojë e dobësisë në fe dhe moral. Në të njëjtin moment një gjë e tillë është dhe fryt i të qenët larg nga rruga e Allahut apo dominimi i disa zakoneve dhe traditave, të cilat bien në

kundërshtim me Sheriatin. Por, një gjë e tillë vjen edhe si pasojë e adoptimit të normave dhe stilit perëndimor të të jetuarit, sepse filluan të shfaqen në shoqëritë tona ato që shfaqen atje; si dhuna në familje, ngacmimet seksuale, tradhtia bashkëshortore, etj. Përveç kësaj, shto edhe mosmbajtjen e drejtësisë mes grave tek praktikantët e poligamisë, apo moslejimin e tyre për t'u rikthyer tek ish bashkëshortët, ngrënia e pasurive të tyre me pa të drejtë, koprracia në shpenzimin ndaj tyre, si dhe nëpërkëmbja e të drejtave të tyre në raste divorci. Bashkë me këto bashkëngjit dhe padrejtësitë që vijnë nga disa prindër karshi vajzave të tyre, si: mosedukimi dhe shkollimi i mirë i tyre, sjellja dhe shpenzimi jo i drejtë karshi tyre në krahasim me djemtë, moszgjedhja e bashkëshortit të mirë, vonesa në martesë, e të tjera si këto, të cilat Sheriati i pastër islam i refuzon fuqimisht.

Largimi i këtyre padrejtësive, apo pakësimi i tyre sa të mundet, është përgjegjësi fetare, e cila na detyron të punojmë seriozisht për rregullimin e kësaj gjendjeje, po ashtu të mundësohet lehtësimi i veprimeve administrative dhe juridike për parandalimin e këtyre fenomeneve përpara se ato të ndodhin, apo për largimin e tyre, nëse ndodhin. Po ashtu, duhet të shtojmë programet edukative dhe kulturore, në mënyrë që të përmirësohet besimi dhe praktikimi i fesë tek individi dhe shoqëria; po ashtu që të njihen me të drejtat e Sheriatit dhe mënyrat e arritjes së tyre, duke qenë larg ndikimeve të traditave, të cilat kundërshtojnë Sheriatin dhe parullave apo mjeteve ligjore të eksportuara nga lindja apo perëndimi.

7. Globalizimi në këndvështrimin liberal perëndimor të jetës shoqërore dhe gruas, përfaqëson agresionin e

qartë në çdo vend, veçanërisht në vendet islame dhe realiteti i kësaj organizate përqendrohet në këto tri pika:

E para: Ka lidhje me anën ligjore, pikësynimi i së cilës është globalizimi i saj, kur dihet se ajo është bazuar në trashëgimi kulturore të njëanshme dhe luftë historike për të drejta, e cila është e lidhur me një pjesë toke që nuk mund të barazohet në aspektin kulturor apo ligjor me pjesën dërmuese të globit.

E dyta: Ajo është ndërtuar mbi pikëpamjen materiale kapitaliste të përfitimit, e cila i ka dhënë përparësi në ndihmesën e të tjerëve, kontributit material ndaj atij moral dhe parimor, të cilat ruajnë këto përfitime.

E treta: Ka lidhje me realitetin e jetës së gruas në perëndim, të cilën e zbulon të jetuarit nga afër, apo njohja me statistikat, studimet dhe raportet serioze rreth kësaj çështje.

Ky është realiteti i brishtë shoqëror i cili pasqyron fytyrën e vërtetë të asaj që kërkon globalizimi edhe pse është i mbuluar me tabakë mashtruese e rrethuar nga aureole mediatike dhe me lustrën falsë të të drejtave; kur dihet se atje shtohet përditë dhuna në familje, rrëmbimet apo ngacmimet seksuale, deri tek figurat politike dhe ato fetare. Shtohen mundimet ngaj gruas në përpjekje për të fituar kafshatën e gojës, rritet numri i fëmijëve me një prind apo pa prindër, sikurse shtohet përqindja e prishjes së familjes. Kështu për të mos arritur në shuarjen e saj (familjes), e më pas në problemet që ka humbja e saj, u mbështetën në kthimin e formimit shoqëror dhe ligjor në lidhje me përmbajtjen e familjes; në mënyrë që të përmbajë në të çdo çift që dëshiron të jetojë me njëri-tjetrin, edhe nëse nuk janë me akt martesor, apo të të njëjtit seks. Nga ana tjetër është përhapur me hapa të

shpejtë mënyra e të jetuarit në bashkëjetesë dhe si dëshmi për këtë; është cituar në raportin vjetor të Institutit Kombëtar për Studimet Demografike, i cili iu është paraqitur parlamentit Francez si më poshtë: “Franca vjen menjëherë pas Finlandës, Norvegjisë dhe Suedisë, shtete këto në të cilat aktet martesore janë në ulje e sipër, gjë kjo e cila i ka dhënë mundësinë lidhjeve të lira pa kurorë, ku dihet se në çdo vit jetojnë në mënyrë të tillë afro 450,000 mijë çifte, sikurse ka lidhje të përhershme pa akt martesor të çifteve nga i njëjti seks, numri vjetor i të cilit arrin në 30,000 mijë raste.”

8. Dyfishimi ligjor dhe ai burimor në orientimin shoqëror dhe moral në shoqëritë islame, është nga shkaqet e devijimit nga rruga e Allahut, si dhe proces me të cilin muslimanët vihen në sprovë për fenë e tyre, sikurse e drejton identitetin shoqëror dhe moral në një gjendje ku zotëron errësira dhe padrejtësia, të cilat u ndalojnë njerëzve dritën, gjë kjo që bën të humbin rrugën.

Po ashtu, shoqëria është domethënie e hallkave të cilat janë të lidhura ngushtë me strukturën kulturore, shoqërore, ekonomike, politike e morale, çdo defekt që ndodh në ndonjërën prej tyre, i jep pasojat e saj edhe në hallkat e tjera. Një gjë e tillë na detyron t’i japim një vështrim tërësor rregullimit dhe njësimit në referimin ligjor të gjithë këtij strukture, si dhe ndërtimin e saj mbi bazën e shpalljes Hyjnore: *“Nuk hyn gënjeshtra në të as nga para, as nga prapa: ai është i zbritur nga (Allahu) më i Urti, më i Denji dhe Zotëruesi i të gjitha lavdërimeve.” Fusilet, 42.*

Po ashtu, duhet që të largohen ligjet laike nga shoqëritë muslimane, t'i jepen njerëzimit shembuj praktikë e real të të drejtave dhe nderimit të njeriut. T'i jepet gruas liri, në mënyrë që të gëzojë drejtësinë e sheriatit, si dhe të mënjanohet çdo akuzë ndaj gruas e cila praktikon fenë dhe normat e saj, qoftë kjo në bankat e shkollës, në dëshirën për të formuar familje apo në kërkimin e punës kur e kërkon nevoja.

## E katërta: Këshilla dhe kërkesa

1. Ymetit dhe shoqërive islame

a) Të bëhet kujdes që të mos ndodhë shkëputja nga ligji i Allahut, qoftë ajo tërësore apo e pjesshme. Të mos luhet me normat dhe moralin e shoqërisë islame, për më tepër që një gjë e tillë është humbje kulturore e morale, domethënia e së cilës është nënshtrim ndaj armiqve dhe forcim i pushtetit të tyre ndaj nesh dhe është sihariq i dënimeve të Allahut në këtë botë dhe Ahiret. Allahu i Madhëruar thotë: *“Dhe le të kenë mendjen ata të cilët nuk pajtohen me urdhrin e të Dërguarit (a.s. - Sunetin e tij, me rrugën e tij, zbatimin në jetë të Urdhrave të Allahut, të Islamit), që të mos bjerë mbi ta ndonjë sprovë, ose t’u jepet një ndëshkim i dhimbshëm.” Nur, 63.* Ndërsa Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: “Vërtet Allahu bëhet xheloz dhe xhelozia e Allahut është që muslimani të veprojë atë që Ai ka ndaluar.” Buhariu.

b) Ruajtja e moraleve dhe virtyteve duhet të udhëheqë orientimin e arsimit dhe punësimit në shoqëritë islame, sikurse duhet që patjetër të udhëheqë edhe orientimin e medias, kulturës, dëfrimit etj. Kështu që mospërzierja e dy gjinive në arsim –si dhe në punë- është nga metodat

më efikase për ruajtjen e virtytit dhe moralit të një shoqërie; një gjë e tillë komenton edhe këmbënguljen e armiqve të virtytit në (marrëveshjen për asgjësimin e të gjitha llojeve të dallimit ndaj gruas) e dalë nga Kombet e Bashkuara dhe e ndërtuar mbi pikëpamjet perëndimore në luftën e këtij principi me thirrjen e tyre për përzierje në çdo sferë.

Shoqëria duhet të kuptojë patjetër se pranimi i organizatave dhe podiumeve informative, apo i projekteve turistike, tregtare e të ngjashme me to, duke u nisur vetëm nga motive ekonomike dhe argëtuese, duke mos marrë parasysh qëllimet e Sheriatit dhe dispozitat e tij –prej të cilave kanë lidhje edhe me aspektin e moralit dhe virtytit-, është rënie në një defekt të rrezikshëm, i cili kërkon qëndrim nga të gjithë të sinqertët, qofshin dijetarë, mendimtarë, specialistë, titullarë e tregtarë; në mënyrë që ta largojnë atë dhe t'i kthejnë flamurtarët e saj në të vërtetën, gjë e cila çon në shpëtimin e gruas, burrit dhe të gjithë shoqërisë.

c) Kërkohet nga të parët e shtetit (islam) që të mos lejojnë të pacipët dhe ata që janë dhënë pas epsheve, të cilët kanë funksione në fushën e arsimit, kulturës, medias apo të tjera si këto që të nëpërkëmbin të drejtat që Sheriati i ka dhënë grave besimtare, apo që të adoptojnë programe të cilat çojnë në nëpërkëmbjen e virtyteve të tyre dhe përhapjen e poshtërsive në mesin e besimtarëve; duke kënaqur kështu armikun apo duke u mashtruar nga gënjeshtrat e tyre, e duke mos njohur kriterin e përparimit dhe qytetërimit të vërtetë. Profeti (salallahu alejhi ue selem) ka thënë: "Pengojini keqbërësit dhe

detyrojini t’i përmbahen drejtësisë e të punojnë me të…” Ebu Daudi.

d) Kërkohet nga dijetarët që të mos neglizhojnë në përgjegjësinë e tyre për ruajtjen e shoqërisë nga pasojat e vendimeve që kanë të bëjnë me normat shoqërore –si normat që lidhen me rolin e burrit dhe gruas, apo që kanë lidhje me familjen, virtytet e të ngjashme me to-, duke shpresuar kështu shpërblimin për diçka të tillë, sado të vogla qofshin këto çështje dhe të çdo lloj niveli qofshin, sepse nevojat e Sheriatit janë më përparësore se ato politike e diplomatike. I Lartësuari thotë: *“Le të dalë nga ju një grup njerëzish të përkushtuar që të ftojnë njerëzit te mirësia, të urdhërojnë për të mira dhe të ndalojnë nga të këqijat. Dhe mu këta (njerëz) janë ata që janë të fituarit.” Ali Imran, 104.*

e) Konfirmimi mbi rrezikshmërinë që ka fshehja e dijes dhe vonesa e sqarimit të saj, kur është e domosdoshme. Allahu thotë: *“(Dhe përkujtoni) kur Allahu mori besë nga ata të cilëve iu dhanë Librat e Parë, për ta bërë të njohur e të qartë lajmin (e ardhjes së Muhamedit) dhe të mos e fshihnin atë, por ata e hodhën atë tej pas shpine dhe bënë tregti me të për një fitim të mjerë! Dhe vërtet më e keqja është ajo që ata blenë!” Ali Imran, 187.* Sidomos kur një gjë e tillë prek vizionet, moralet dhe të drejtat. Rrezik tjetër më i madh se ky është arsyetimi që i bëhet vendimeve dhe orientimeve për ndryshimin e virtyteve shoqërore që ka vendosur Sheriati, apo arsyetimi i tyre për përfitime imagjinare,

duke kundërshtuar kështu tekstet dhe rregullat e Sheriatit.

f) Vetëdija se vlerat kulturore, shoqërore, morale dhe ligjore perëndimore, sot sundojnë nëpër botë si shkak i forcës që përdorin shtetet nga të cilat ato kanë dalë, jo se ato përputhen me natyrshmërinë e pastër dhe shpalljet e sakta. Po ashtu ato janë ndërtuar mbi parametrat e trashëgimisë kulturore të vendeve nga të cilat kanë dalë si dhe anojnë në to duke u përplasur kështu me natyrshmërinë e pastër –në shumicën e rasteve-, gjë e cila nxjerr si detyrë rishikimin e aftësisë së tyre për t'u adoptuar e për t'i bërë baza të të drejtave ndërkombëtare, si dhe rishikimin mbi faktin e ndërtimit të të drejtave mbi to.

Po ashtu, vëmë theksin në rëndësinë që ka rishikimi i të drejtave njerëzore në dritën e natyrshmërisë së pastër dhe mendjeve të shëndosha, si dhe bazat për të cilat kanë rënë dakord të gjithë shpalljet. Këto cilësi nuk mund të përputhen vetëm se me bazën e të drejtave që ka vendosur Islami, i cili është alternativa më e mirë për ndërtimin e parimeve dhe virtyteve ndërkombëtare, i cili njëherazi është dhe kriter për të aprovuar të drejtat e njerëzimit.

## 2. Gruas muslimane

a) Kërkohet nga gruaja muslimane që të mos tregohet e pakujdesshme ndaj praktikimit të fesë së saj të pastër dhe dispozitat e saj, për shkak të presionit që ushtron realiteti karshi saj, ku më kryesorja, ndër të tjera, është:

kujdesja ndaj mbulesës që ka përcaktuar Sheriati. Kërkohet prej saj që ta pranojë këtë urdhër me pëlqim, të jetë krenare për të, të shpresojë shpërblimin dhe të kuptojë se qëllimi në mbulesën e gruas është kënaqja që ajo i bën Zotit të saj, i Cili është i Mëshirshëm me të, si dhe që të ruaj nderin e të mos akuzohet për të.

Përmbajtja që muslimanet e pastra tregojnë karshi mbulesës së tyre, sipas dispozitave të sheriatit, është nga metodat më efikase për ruajtjen e shoqërisë dhe rezistencën e armiqësisë –dhe mendojmë se përmbajtja e saj është një mënyrë sakrifice që bën gruaja muslimane në luftën e tërbuar që ushtrohet karshi këtij simboli.

b) Kërkohet nga gruaja muslimane që të kontribuojë pozitivisht në përballimin e detyrave që ajo ka karshi shoqërisë, si dhe në kryerjen e rolit të saj të vërtetë nëpërmjet adhurimit të Allahut.

Nga pamjet e këtij adhurimi është edhe edukimi i fëmijëve, përkujdesja që ajo tregon për familjen, qëndrimi i saj në shtëpi –me përjashtim të rasteve në të cilat ajo ka nevojë për diçka të tillë-, roli që ajo luan në përhapjen e virtyteve të larta në shoqëri, duke ruajtur nderin dhe modestinë e saj, si dhe duke ftuar gratë e tjera në veprimin e çdo të mire, në largimin nga çdo e keqe si dhe në njohjen e së drejtës që ka Allahu në pasurinë të cilën Ai u ka dhuruar. Ndaj kërkohet prej tyre që të mos e shpenzojnë atë për në humbje, në gjëra të pavlera, apo për konsum të panevojshëm, përkundrazi duhet ta përdorin atë në ato gjëra me të cilën do të mund të arrijnë kënaqësinë e Allahut.

Si përfundim, mund të themi se gjëja më e rëndësishme që mund të përmendim këtu është rëndësia

që i duhet dhënë aspektit të arsimit, i cili me lejen e Allahut është nga komponentët kryesorë për avancimin e gruas në shoqëritë tona islame, sikurse mund të themi se është një nga shkaqet e ruajtjes së të drejtave që Zoti i ka dhuruar asaj.

Në të njëjtën kohë mund të themi se ajo ndihmon në pjesëmarrjen pozitive të zhvillimit –jo mashtrues-, duke mos kaluar aspak fatkeqësitë e gruas perëndimore dhe pa e çuar shoqërinë në rrugën pa krye në të cilën është duke shkuar perëndimi. Si pasojë e gjithë kësaj, gruaja muslimane mund të jetë shembulli më i përkryer i drejtësisë, për çdokënd që dëshiron të mirën e gruas në këtë botë dhe tjetrën.

Kjo çështje kërkon vendosjen e projekteve sezonale dhe të njëpasnjëshme, sikurse kërkon organizata, programe dhe plane të ndryshme; në mënyrë që të jetë i mundur ndërtimi i çdo lloj strategjie në drejtim të gruas, i cili njëkohësisht mund të ngrejë edhe këtë dokument si shkak i unifikimit të bazave të tij.

Ndaj në lidhje me këtë, del detyrë për dijetarët që t’i bashkëngjiten specialistëve të fushave shoqërore, ekonomike edukative e të ngjashëm me ta; që të mund të ndërtojnë orientimin sa më të mirë të çështjeve të gruas, si: arsimin, punësimin, argëtimin, etj. Po ashtu, kërkohet prej tyre që të vendosin programe konkrete për të realizuar këto orientime të cilat përputhen me bazat e Sheriatit, si dhe të skicojnë mekanizmat aktuale për zbatimin e saj, duke patur parasysh që këto orientime dhe projekte të jenë të ndërtuara mbi dy baza:

Një: Parimet e pandryshueshme të Sheriatit, qofshin në besim, dispozita, apo qëllime.

Dy: Përshtatja me aktualitetin dhe kërkesat bashkëkohore të jetës.

Një gjë e tillë bëhet në mënyrë që të ruhet shoqëria; të hapen dritare që i mundësojnë njerëzve të bëjnë një jetë sa të mirë, aq dhe aktuale. Kërkohet nga dijetarët dhe specialistët që këto çështje delikate të mos ua lënë në dorë njerëzve që nuk kanë as dhe njohuritë më të pakta rreth fesë dhe qëllimeve për të cilat është vendosur Sheriati dhe dispozitat e tij. Po ashtu, nuk duhet që ata të tilla gjëra t'ia dorëzojnë realitetit duke pritur se ç'zgjidhje mund të sjellë, sepse ato ndoshta nuk mund të jenë në përputhje me dobitë e sheriatit i cili gjithmonë garanton mirësi për njerëzimin.

Këto orientime dhe programe duhet të realizohen në bazë të njohjes reale mbi Sheriatin, të mos kenë iluzione në kuptimin e realitetit të ndryshimeve jetësore, mundësive dhe sfidave të saj. Në mënyrë që të mos u sjellim njerëzve fantazira, ku të jetë i vështirë praktikimi i tyre në momentet aktuale dhe as që të nënshtrohemi karshi realitetit në llogari të qëllimeve të fesë dhe dispozitave të Sheriatit.

Shpejtimi në kurimin e kësaj çështje me anë të takimeve mes dijetarëve të sheriatit, si dhe specialistëve të sinqertë në fushën e ndryshimeve shoqërore, sistematike, ekonomike dhe edukative, është çështje e një rëndësie të veçantë për të arritur në këtë detyrë që ka përcaktuar Sheriati, i cili nuk lë kohë për vonesa të mëtejshme.

Kërkohet që patjetër të kuptojmë se gjendja morale dhe jetësore –duke mos parë të mirat apo të këqijat e saj, apo ato që bien ndesh me atë çka njerëzit praktikojnë-ndodh që të kthehen në një kohë prej kohërave si “norma” dhe kërkesa të domosdoshme, duke mos parë se japin rezultat apo jo, kështu që bëhet e vështirë orientimi i njerëzve, për të mos folur më pas për t’i bërë ballë apo për t’i ndryshuar ato.

Dhe ndoshta nga përgëzimet dhe gjërat që na shtyjnë e na japin forcë për të dhënë këtë përpjekje është aspekti se Islami është nga fetë më të përhapura në botë, ku numrin më të madh e zënë perëndimorët, prej të cilëve dhe gra me gjithë përpjekjet e shumta që bëhen për të prishur imazhin e Islamit dhe veçanërisht pozitën e gruas në të; dhe kjo nuk është vetëm se si pasojë e mundimeve të shumta që has gruaja perëndimore në jetën e përditshme, qofshin këto padrejtësi apo vuajtje të jetës, e cila është ndërtuar nga sistemet njerëzore që nuk marrin nga udhëzimi i Allahut, të cilat, njëkohësisht, janë të etura për lirinë dhe nderin e virtytin që gëzohet nën hijen e legjislacionit të Zotit të botëve.

Dhe paqja e bekimet e Allahut qofshin mbi Profetin tonë Muhamedin, familjen dhe shokët e tij.

# Përmbajtja